Xhehenemi gjatë dimrit

Salih el-Usajmi

***Hutbeja e parë***

Të gjitha falënderimet janë për Allahun e Lartë, të Cilin e lusim të na jep mbarësi e të jetë i kënaqur me ne; dëshmoj për Të dëshminë e besimtarit monoteist, se s'ka të adhuruar të denjë përveç Tij, si dhe dëshmoj që Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij, që e ka dërguar për tek të gjithë njerëzit; Allahu e lavdëroftë atë, po dhe familjen, e shokët e tij, me lavdërime të bukura e bekime të pafundme, deri në Ditën e Gjykimit!

O ju njerëz, jini të devotshëm ashtu siç duhet, e kapuni mirëfilli për fenë tuaj duke u mbajtur për lidhjen më të fortë, e përmbajuni bashkësisë, se pa dyshim, Dora e Allahut është me bashkësinë.

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا اتَّقُوا اللَّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلَا تَمُوتُنَّ إِلَّا وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**"O besimtarë! – druajuni Allahut ashtu si duhet t'i druani dhe vdisni vetëm duke qenë muslimanë!"** (Kurani, 3:102).

Dijeni, Allahu iu mëshiroftë, se Allahu i Madhërishëm ka përcaktuar shumëçka në gjithësi për të zgjuar gafilët, e për t'ia tërhequr vërejtjen të përgjumurve, e për t'i mësuar të padijshmit, që kështu krijesat të kthehen tek Ai.

Allahu i Madhërishëm ka thënë:

إِنَّ فِي خَلْقِ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَاخْتِلَافِ اللَّيْلِ وَالنَّهَارِ لَآيَاتٍ لِّأُولِي الْأَلْبَابِ

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës (dukjen dhe zgjatjen e tyre), ka argumente për mendarët."** (Kurani, 3:190)

E në këtë domethënie - krijimi i qiejve dhe Tokës e ndrrimin e natës e të ditës, është edhe i ftohti i dimrit, që kur ashpërsohet e ndryshon moti, ai i zgjon robërit që e dinë qëllimin e fesë përkitazi me të.

I Dërguari (sal-lallahu alejhi ve selem!) ka thënë: *"Xhehenemi është ankuar tek Zoti i vetë, e i ka thënë: 'O Zoti im, një pjesë e imja po e ha pjesën tjetër'"* - pra, shkaku i nxehtësisë së madhe e i flakëve të forta - *"E Allahu bëri që Xhehenemi të ketë dy frymëmarrje, një frymëmarrje gjatë dimrit dhe një*

*frymëmarrje gjatë verës. Kur juve u vjen ftohti i fortë, ai është prej Zemheririt (acarit) të Xhehenemit, kurse kur iu vjen nxehti i fortë, ai është prej Semumit (erës së nxehtë) të Xhehenemit."*[1]

Ftohti i dimrit i kujton besimtarit këtë që na e ka dëftuar i Dërguari (sal-lallahu alejhi ve selem!), që acari i ashpër vjen nga frymëmarrja e Xhehenemit përgjatë dimrit, që është bërë gati për ndëshkime të ashpra, e që si vend Allahu e ka përshkruar si vend të poshtërimit:

رَبَّنَا إِنَّكَ مَن تُدْخِلِ النَّارَ فَقَدْ أَخْزَيْتَهُ

**"O Zoti ynë! Cilindo që Ti e hedhë në zjarr, Ti e ke poshtëruar atë."** (Kurani, 3:192).

Si dhe na ka treguar Allahu, që boshti i shpëtimit është largimi prej Xhehenemit:

فَمَن زُحْزِحَ عَنِ النَّارِ وَأُدْخِلَ الْجَنَّةَ فَقَدْ فَازَ

**"...kushdo që largohet nga zjarri i xhehennemit (skëterrës) dhe hyn në xhennet, ai ka korrur fitore."** (Kurani, 3:185).

Në të vërtetë, kjo që i është dhënë leje Xhehenemit që të merr frymë, është me qëllim që të na e sjellë neve në mendje zjarrin e Xhehenemit, e të frikësohemi, sepse Allahu i Madh na ka urdhëruar që t'i druhemi e t'i ruhemi Xhehenemit:

فَاتَّقُوا النَّارَ الَّتِي وَقُودُهَا النَّاسُ وَالْحِجَارَةُ أُعِدَّتْ لِلْكَافِرِينَ

**"...ruajuni zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Ai është përgatitur t'i ndëshkojë mohuesit."** (Kurani, 2:24);

Si dhe ka thënë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا قُوا أَنفُسَكُمْ وَأَهْلِيكُمْ نَارًا وَقُودُهَا النَّاسُ وَالْحِجَارَةُ عَلَيْهَا مَلَائِكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ لَّا يَعْصُونَ اللَّهَ مَا أَمَرَهُمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ

**"O ju që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lëndë djegëse të të cilit janë njerëzit dhe gurët, dhe të cilin e mbikëqyrin engjëjt e fuqishëm dhe të ashpër, të cilët nuk u kundërshtojnë urdhërave të Allahut dhe të cilët punojnë për atë që urdhërohen."** (Kurani, 66:6).

Pra, tek sa na acarohet moti, duhet të na vijë në mendje Xhehenemi që jemi urdhëruar t'i ruhemi, e të cilin vend Allahu e ka përgatitur për ata që rebelohen

dhe nuk i binden Atij, pra, acari i madh është prej të ftohtit të Xhehenemit, e Allahu na e dërgon këtë të ftohtë që ta na e kujtojë Xhehenemin e ne t'i druhemi. Me të vërtetë, jeta e përditshme e angazhimet në këtë jetë na përgjumin e na habisin kundrejt asaj jete, e Allahu na e kujton, ja, ky acar i ashpër që po e përjetoni, është prej frymëmarrjes së Xhehenemit, vendit të ndëshkimit.

E ashtu siç ruhemi prej të ftohtit në këtë dynja, duke u veshur e duke u mbathur si më mirë e sa më shumë, e duke e përmirësuar ushqimin e duke qëndruar sa më shumë në shtëpi, ashtu duhet të kujdesemi e të përkushtohemi për të ruajtur vetveten nga dënimi i madh e poshtërimi i dhimbshëm që do të jetë në Ditën e Gjykimit; se vërtetë, ftohti i dynjasë merr fund, porse acari i Xhehenemit nuk merr fund. Dhimbja që na vjen nga acari i dynjasë ndalet, kurse dhimbja e Xhehenemit për banorët e tij, nuk ka të ndalur. Se vetë dynjaja është e përkohshme, kurse vendi i shpërblimit - e që i tillë është Xhehenemi, është vend i përhershëm, ndaj, o besimtarë, ruajuni Xhehenemit, druajuni Xhehenemit, keni frikë Xhehenemin!

E thashë çfarë dëgjuat, e Allahut të Madhërishëm i kërkoj falje për vete dhe për ju, e kërkojini edhe ju falje, se Ai është Falës e Mëshirues!

***Hutbeja e dytë:***

Të gjitha falënderimet e lavdërimet janë për Allahun; dëshmoj se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, që s'ka ortak, si dhe dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij. Allahu e lavdëroftë atë, familjen dhe shokët e tij!

O besimtarë! Kur Allahu na e dërgon gjatë dimrit një shenjë që na e kujton Xhehenemin, si dhe, tek na urdhron për t'u ruajtur prej Xhehenemit: **"...ruajuni zjarrit..."**; "...**Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri...**"; Ai, përpos kësaj, na i ka lehtësuar edhe rrugët fetare që na shërbejnë për t'u ruajtur prej Xhehenemit.

Në këtë domethënie është porosia e Profetit (sal-lallahu alejhi ve selem!), ku thotë: *"Ruhuni prej Xhehenemit, qoftë edhe me një gjysmë hurmeje."*[2]; pra, nëse njeriu s'ka mundësi të jep një lëmoshë më shumë sesa një gjysmë hurme, saktësisht duke e çarë një hurmë e duke e dhënë njërën pjesë për hir të Allahut, ai do të duhej të përpiqej që t'i shpëtonte e t'i ruhej Xhehenemit, qoftë edhe me atë gjysmë hurme.

Si dhe na ka treguar Allahu i Madhërishëm, që prej lutjeve të besimtarëve është lutja:

رَبَّنَا آتِنَا فِي الدُّنْيَا حَسَنَةً وَفِي الْآخِرَةِ حَسَنَةً وَقِنَا عَذَابَ النَّارِ

**“Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë dhe në jetën tjetër! Dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit!”** (Kurani, 2:201).

I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ve selem!), na ka treguar që kush i kërkon mbrojtje Allahut prej zjarrit, duke e përsëritur këtë lutje tre herë, Allahu do ta mbrojë prej tij[3], pra, duhet të thotë: *“O Allah, më mbroj prej Xhehenemit, o Allah më mbroj prej Xhehenemit, o Allah, më mbroj prej Xhehenemit.”*

Prandaj nuk duhet të jemi gafilë e të painteresuar për të gjetur rrugët me të cilat mbrohemi nga Xhehenemi, e sidomos në ato ditë kur Allahu na dërgon shenja për të na e sjellur në mendje Xhehenemin, siç është acari i madh i dimrit, e kështu, nëpërmjet këtyre rrugëve të gjejmë shpëtimin, qoftë një sadaka, lutje, dhikër apo gjithfarë tjetër që na është shpjeguar në fenë tonë.

Ruhuni prej Xhehenemit, o besimtarë, e përshkoni sa më shumë rrugë që ju largojnë prej Xhehenemit, e dijeni se Allahu ua kujton Xhehenemin që të druheni e t’i shmangeni atij.

O Allah, na mbroj prej Xhehenemit, o Allah, na mbroj prej Xhehenemit, o Allah, na mbroj prej Xhehenemit!

O Allah, na jep të mira në këtë jetë dhe të mira në jetën e amshimit, e na mbroj nga ndëshkimi i Xhehenemit.

O Allah, na e bëj imanin të dashur dhe na e zbukuro atë në zemrat e tona, e na e bëj mosbesimin e mëkatimin të urryer, e na bëj neve prej robërve Tu të përudhur.

O Allah, jepju shpirtrave tanë devotshmëri, e na i pastro ato, se Ti më së miri i pastron ato, Ti je Kujdestari e Zoti i shpirtrave tanë!

O Allah, të kërkoj udhëzim, devotshmëri, ndershmëri e pasuri!

O Allah, largojau brengat dhe shqetësimet njerëzve të sprovuar, e lajau borxhet borxhlive, e shëroji të sëmurit tanë, e të mbarë muslimanëve.

Shejh Salih Ibn Abdullah el-Usajmi
Përktheu nga arabishtja: Mirsim Maliçi
Shkup, 18.11.2024

[1] Shënon Ibn Maxhe (4319) prej hadithit të Ebu Hurejrës (radijallahu anhu!), kurse baza e hadithit gjendet tek Buhariu (3260) dhe Muslimi (617).

[2] Shënon Buhariu (1417, 6023, 6563, 7512) dhe Muslimi (1016), prej hadithit të Adij Ibn Hatimit (radijallahu anhu!).

[3] Shënon Tirmidhiu (2572) dhe Ibn Maxhe (4340), prej hadithit të Enes Ibn Malikut (radijallahu anhu!).